# Jeta me Allahun

Jeta është argument për njeriun ose kundër tij. Kalojnë momentet, orët, ditët e vitet e saj, të tëra kalojnë dhe e shpijnë atë drejt dashurisë së Allahut dhe kënaqësisë së Tij, gjersa të jetë prej triumfuesve, banorëve të Xhennetit. Apo të tërat i kalojnë dhe e shpijnë drejt zjarrit dhe hidhërimit të Atij që është i Vetëm, Gjykues.

Jeta të bën të qeshësh një moment, e që më pas të qash tërë kohën. Apo të bën të qash një moment, e që më pas të qeshësh tërë kohën.

Jeta ose është mirësi për njeriun, ose vuajtje. Kjo jetë të cilën e jetuan të parët, e jetuan baballarët dhe gjyshërit. E jetuan të mëparshmit dhe ecën drejt Allahut të Lartësuar me veprat e tyre.

Jetë d. m. th. çdo moment që e jeton dhe çdo orë që të kalon. Në këto çaste ne jetojmë një jetë ose në favor tonin ose kundër nesh. Njeriu i suksesshëm dhe i lumtur është ai që e vështron këtë jetë dhe e njeh realitetin dhe vlerën e saj. Kjo jetë, pasha Allahun, sa herë i ka bërë shumë njerëz të qajnë dhe nuk janë terur lotët e tyre. Dhe, sa e sa herë i ka bërë disa njerëz të qeshin, e që më pas nuk iu janë kthyer buzëqeshjet dhe gëzimi i tyre. Jetën, të dashurit e mi për Allahun, Allahu e ka bërë sprovë dhe provim dhe test, që në të shfaqen fshehtësitë e robërve. Pas kësaj ose fitues me mëshirën e Allahut, i  lumtur, ose i privuar nga kënaqësia e Allahut, fatligë dhe i larguar. Çdo çast që e jeton, ose Allahu është i  kënaqur me ty në atë çast ose e kundërta, prej të cilës kërkojmë strehim te Allahu. Këto çaste ose të afrojnë afër Allahut, ose të largojnë prej Tij.

Ndoshta e jeton një moment të vetëm ku ndjen dashurinë e Allahut, afërsinë ndaj Tij, e të falen të këqijat e jetës, të falen mëkatet e jetës. Ose e jeton në të një moment të vetëm ku devijon

nga rruga e Allahut dhe largohesh nga respekti ndaj Allahut dhe kjo bëhet shkak që njeriu të jetë i pafat tërë jetën e tij.

*E lusim Allahun të na ruajë dhe të na mbrojë!*

***Në këtë jetë janë dy thirrës:*** thirrësi në mëshirën e Allahut, në kënaqësinë dhe në dashurinë e Allahut. Ndërsa thirrësi i dytë thërret në të kundërtën e saj. Epsh që urdhëron në të keqe, apo teke që tërheqin drejt një përfundimi të keq.

Njeriu ndoshta e jeton një moment të jetës së tij, dhe në të qan nga pendimi për neglizhencën në obligimet ndaj Allahut, e Allahu për këtë të qarë, ia ndërron të këqijat në të mira. Sa e sa njerëz kanë bërë mëkate dhe sa e sa njerëz kanë vepruar vepra të këqija, dhe sa e sa njerëz janë larguar dhe për kohë të gjatë kanë munguar nga obligimet ndaj Zotit të tyre, ishin larg nga mëshira e Allahut dhe të panjohur për kënaqësinë e Tij. Dhe ju erdh ai moment, iu erdhi **"jeta e mirë"** që e synojmë. Që të rrjedhin prej tyre lotët e pendimit, dhe të ndizet në zemër motivi i dhembjes. Dhe njeriu e ndjen se sa gjatë ka qenë larg Allahut dhe sa ka munguar nga Ai. Atëherë njeriu thotë: ***"Unë pendohem te Allahu, i kthehem mëshirës dhe kënaqësisë së Tij."*** Ky moment është momenti që përbën çelësin e lumturisë për njeriun.

## *Momenti i pendimit*

E sikur që thonë dijetarët: ***"Njeriu ndodh të bën shumë mëkate. Por, nëse pikëllimi dhe pendimi i tij janë të sinqertë, Allahu ia ndryshon të këqijat në të mira."***

Jeta e tij bëhet e mirë për shkak të mirësisë së këtij pendimi dhe këtij sinqeriteti që e ndjen në dhembjen dhe pikëllimin e tij.

*E lusim Allahun, Zotin e Arshit fisnik, që të ngjallë në zemrat tona zërin e arsyes që thërret në mëshirën e Tij! Si dhe të ngjallë në ne dhembjen që e ndjejmë për shkak të shkujdesit në respektin e Tij!*

Duam që secili nga ne ta pyes veten për natën dhe ditën. Sa herë ka ndenjur i zgjuar natën pa dobi dhe sa orë të tëra ka kaluar kot? Sa ka qeshur në këtë jetë? Kjo qeshje a e ka kënaqur Allahun e Lartësuar? Sa ka bërë qejf në këtë jetë? Kjo kënaqësi a e ka bërë Allahun të kënaqur më të? Sa herë ka ndenjur zgjuar natën (pa dobi) dhe a e ka kënaqur kjo Allahun e Lartësuar?

Dhe sa e sa, sa e sa pyetje të cilat ia parashtron vetes së tij.

E ndoshta dikush nxiton të thotë: Pse të pyes kësisoj?

Po. E parashtron këtë pyetje, ngase nuk ka çast as sa hap e mbyll sytë e që nuk vërtitesh në dhuntitë e Allahut.

Prej turpit dhe drojës ndaj Allahut, është të ndjejë madhësinë e mirësive të Allahut ndaj tij. Prej turpit dhe drojës është të ndjejmë se ushqehemi nga ushqimi i Allahut, pimë nga uji të cilën e ka krijuar Allahu, ne marrim për hije qiellin dhe ecim mbi sipërfaqen e tokës së Tij, si dhe vërtitemi në mëshirën e Tij.

*Çka ofrojmë për tërë këtë në shenjë falënderimi?* - pyet njeriu veten e tij.

Mjekët thonë: Në zemrën e njeriut është një substancë që nëse shtohet për 1 % apo nëse pakësohet për 1% njeriu vdes menjëherë.

Çfarë mirësie, çfarë mëshire, çfarë dhembshurie dhe në çfarë dashurie prej Allahut është i mbështjellur njeriu!

Le ta pyes njeriu veten vetëm për mëshirën e Allahut, nëse ai zgjohet dhe dëgjimin e ka të mirë, gjithashtu shikimin dhe fuqinë!

Kush ia ruajti atij dëgjimin dhe shikimin dhe kush ia ruajti atij mendjen dhe shpirtin?

Kush e begaton atë me shëndet dhe e ruan nga çdo e keqe?

Të sëmurët në shtretërit e bardhë rënkojnë dhe ndjejnë dhembje. Ndërsa Allahu na shpreh dashuri përmes këtyre dhuntive. Na shpreh dashuri përmes shëndetit e shpëtimit si dhe përmes

sigurisë dhe qetësisë. Krejt kjo me qëllim që të jetojmë "jetën e mirë".

*Allahu i Lartësuar do prej robit të Tij dy gjëra:*

*E para:* T'i zbatojmë urdhrat e Tij dhe,
*E dyta:* Të largohemi nga ndalesat e Tij.

Ai që thotë: afërsia ndaj Allahut e bën jetën të dhembshme dhe me ankthe, ai ndan mendim të gabuar ndaj Allahut.

Pasha Allahun, nëse jeta nuk bëhet e mirë me afërsinë ndaj Allahut, atëherë nuk do të jetë me diç tjetër. E nëse nuk bëhet e mirë me veprimin e urdhrave dhe largimin nga ndalesat e Tij, atëherë nuk do të bëhet e mirë me diç tjetër.

Njeriu i provon të gjitha kënaqësitë por, nuk do të gjejë sikur kënaqësinë në adhurimin e Allahut, përmes zbatimit të urdhrave të Tij dhe largimit nga ndalesat e Tij.

Ti je i urdhëruar me dy gjëra: ose të vjen urdhri të veprosh ose të mos veprosh.

Kur do të veprosh diçka në jetë pyete veten: A të ka lejuar Allahu i Lartësuar ta veprosh këtë punë apo të ka ndaluar? Për çdo gjë që e vepron bëj kështu.

Trupat janë pronë e Allahut, zemrat janë pronë e Allahut, shpirtërat janë pronë e Allahut.

Pasha Allahun! Nuk vepron njeriu diçka apo nuk lë diçka tjetër e me këtë dëshiron mëshirën e Allahut, e që të mos e bëj Allahu të lumtur atë.

Për këtë, lumturia reale dhe jeta e mirë është në afërsinë ndaj Allahut.

Afërsinë ndaj kujt? Mbretit të mbretërve dhe Sunduesit të qiejve dhe tokës.

Vetëm Atij i takon urdhri, krijesat janë të Tij dhe sundimi i takon Atij!

Për këtë e gjen njeriun gjithmonë të shqetësuar dhe të lodhur.

E gjen një person i cili i ka shijuar të gjitha epshet megjithatë, pasha Allahun, do të gjesh që ai i cili më së shumti i shijon epshet është njeriu që më së shumti vuan nga dhembja shpirtërore, është ai që më së shumti ndjen shqetësim shpirtëror dhe që më së shumti është i mërzitur nga jeta. Kërko njeriun më të pasur dhe do ta gjesh njeriun më të mërzitur dhe të lodhur në këtë jetë. Pse? Ngase Allahu e ka bërë qetësinë e shpirtrave në afërsinë ndaj Tij. Dhe e ka bërë kënaqësinë e jetës në afërsinë ndaj Tij. Dhe e ka bërë mirësinë e jetës në shoqërimin me Të.

Njeriu e falë një namaz prej namazeve të obliguara dhe sapo ta kryen rukunë, sexhden dhe adhurimin ndaj Tij e të del nga xhamia e ndjen një qetësim shpirtëror. Pasha Allahun, sikur të shpenzonte pasurinë e kësaj bote nuk do ta arrinte këtë qetësi shpirtërore.

***"JETA E MIRË"*** është në afërsinë ndaj Allahut. Jeta e rehatshme është në afërsinë me Allahun. E nëse jeta nuk bëhet e mirë me afërsinë ndaj Allahut, atëherë me çka do të mbarësohet?!